SHABAN ÇUPI

# BAJRAM HYSEN TANUSHA

(bashkëluftëtari i Idriz Seferit dhe Tefik Trakalaqit)

**Tanusha, gurrë e pashterrur kryengritësish**

Thonë se dikur moti, atëherë kur bota nuk ishte si sot, Tanushi ngriti një shtëpi dhe nga ajo shtëpi lindën oxhaqe të reja të cilat formuan një katund i cili që nga zanafilla e tij, ligjëroi në gjuhën e bukur të arbërit.

Tanushi dhe tanushasit e tjerë si trashëgimtarë të këtyre hapsirave të bukura, jo vetëm që ndesheshin me jetën e vështirë në këto bjeshkë të thella, por më të rëndë jetën e këtyre anasve e bënin pushtues të ndryshëm e zullumqarë. Tanusha gjatë historisë së saj shekullore, kishte burra të fisëm e të besës, kishte trima e mentarë, kishte njerzë që pas vetes kanë lënë histori të bujshme... e njëri nga ata është padyshim edhe Bajram Hysen Tanusha.

**Bajram Hysen Tanusha**

Bajrami i Hysen Tanushës është i lindur në fshatin Tanushë të Shkupit në kohën e Perandorisë Osmane. Ai lindi në vitin 1874[1] dhe meqenëse stërgjyshi i tyre ishte Hoda, edhe mëhalla e Tanushës ku u lind dhe u rrit Bajrami, quhej Mëhalla e Hodallarëve.

Tanusha ishte një fshat i thellë malorë, siç thuhet pas 77 bjeshkëve. Dimrat e gjatë dhe të rëndë e bënin edhe më të vështirë jetën në këtë fshat. Me Kosovën, lidhja më e afërt ishte nëpërmjet Debëlldehit dhe Vitisë, ndërsa me Shkupin, nëpërmjet fshatrave serbe të Kuqevishtës me të cilët çdo herë kishin probleme të shumta.

Jeta në fshatin Tanushë ishte e rëndë dhe jetohej kryesisht nga bagëtia, por ky fshat shquhej edhe me kultivimin e patates. Mbijetesa nga druri ishte gjithashtu një mënyrë tjetër jetese, ku krahas shitjes së tyre në Shkup, me anë të lëndës së drurit ndërtonin edhe mjete tjera të punës, ndërsa betejat me ujqë e arinjë ishin të shpeshta. Nëpër këto kushte jetësore rritej e burrërohej edhe Bajrami i Hyseni i Tanushës. Gjatë gjithë jetës së tij, ai shquhej për një inteligjencë të veçantë dhe parashikues i gjërave që do të ndodhnin.

Jo vetëm fshati ku jetonte, por edhe fshatrat tjerë, qoftë nga Shkupi, qoftë nga Anamorava e njihnin për burrë të besës, burrë trim dhe mikëpritës që

---

[1] Feri Arifi „Tanusha në rrjedhat e historisë'', Tetovë, 2015 faqe 72

s`mund t`ia gjeje shokun. Si vend strategjik që ishte Tanusha me rrethinë, nëpër këtë vendbanim kaluan lloj-lloj pushtuesi, por duhet veçuar bullgarët e serbët, si dhe brigadat partizane të Titos, të njohur në këto anë për dhunë e reprezalje antishqiptare.

Në odën e Bajram Tanushës, aty në Mëhallën e Hodallarëve, gjatë LDB-së dhe më pas, kishin gjetur konak edhe atdhetarë të devotshëm si Hysen Tërpeza me bashkëluftëtarë dhe kaçak të ndryshëm që kishin rënë në hasmëri me pushtetin e kohës. Shtëpia e Bajram Tanushës, ishte shtëpia ku strehë gjenin vetëm njerëzit e mirë e atdhedashës.

Bajrami dallohej për ndershmëri dhe inteligjencë për kohën e vet - shkruan Feti Arifi në librin e tij monografik „Tanusha'' dhe për një kohë të shkurtër i dallonte njerëzit se kush ishte për vatan dhe kush kishte synime të tjera. Nga autoriteti që gëzonte, Bajram Tanusha ishte edhe pajtues gjaqesh e ngatrresash e që në mesin e shqiptarëve nuk ishin të rralla.

Bajram Tanusha ishte edhe një mikpritës i madh. Kujtesa popullore ka përcjellur se ai ishte edhe një lahutar i njohur, por nuk këndonte nëpër dasma, por vetëm për të argëtuar mysafirët kur ia shkelnin konakun. Kur i vinin mysafirë, oda mbushej edhe me bashkëfshatarë të tij dhe krahas ushqimit tradicional, ata i mirëpriste edhe me këngë. Me një fjalë, aty ku shtjerronte muhabeti, fillonte kënga, herë si gëzim e herë si alegori e sajë. E kur bëhej bashkë edhe me rapsodin tjetër Halit Shushën,

atëherë këngët e gëzimit dhe të trimërisë, merrnin dhenë. Në kërkim të këngëve të tij, vajza e Bajramit, Hamidja, kujton se si fëmijë e mbaj mend kur babai këndonte këngën e Çenekalasë, por edhe këngë të tjera. Krahas këtij informacioni, duke kërkuar repertuarin e këngëve të tij, kemi arritur t`i gjejmë vetëm disa vargje me porosi historike, si:

*Lumetna për mretin tonë*
*Sa asker nuk po na qon.*
Dhe
*Bajraqet po hiqen*
*Si kandil po digjem.*

Dy vargjet e para kanë të bëjnë me vitin 1912, kur Ismail Qemali shpalli pavarësinë e Shqipërisë dhe derisa shqiptarët ishin të lodhur e të rraskapitur nga fati i tyre si nizam të mbretit të Stambollës, tani i gëzoheshin situatës së re, i gëzoheshin formimit të shtetit shqiptar dhe lumnonin për mbretin e tyre, pra për Ismail Qemalin.
Edhe dy vargjet e tjera, flasin për Bajraqet, si formë e qeverisjes, si mënyrë e organizimit të jetës, në paqe e në luftë, të cilat me kalimin e kohës ishin shuar e për të cilat lahutari Bajram Tanusha, thotë se „si kandil po digjem”.
Në rininë e tij, Bajram Hysen Halim Hoda, njihej edhe me Idriz Seferin, sepse në vitin 1910 mori pjesë në kryengritjen e Kaçanikut me shumë bashkëvendas dhe të afërm të tij, si: Xhemajl Ramadan Pajazit Hoda, Zejadin Hysen Halim

Hoda, Zymer Feta Xhelil Hoda, Sinan Trakalaqi, Nazim Ahmati, Sulejman Çela, Jashar Gjutja e shumë të tjerë.[2]
Dekada më vonë, edhe pse në moshë më të shtyer, mori pjesë edhe në betejat e Gurit të Zi në Karadak të Shkupit kundër forcave çetniko-partizane në vitin 1944 bashkë me vëllaun e tij Eshrefin dhe me shumë tanushas të tjerë.
Komandant i kësaj rezistence ishte Tefik Feriz Trakalaqi, ndërsa dy zëvendës-komandantët e tij ishin: Avdulla Bajram Shaqir Ademi dhe Zylbehar Beqir Ajvaz Ahmati.[3]
Çeta e Tefik Trakalaqit veproi nga janari i vitit 1943 deri në nëntor të vitit 1944 dhe i mori në mbrojtje fshatrat shqiptare nga çetnikët duke përfshirë një vijë të gjërë nga Ramja, Laku i Shqiponjave, Bajashnica, Guri i Bardhë e deri në Bilak, ndërsa me Kumanovën bashkëpunonte me komandant Sylë Hotlen[4].
Por edhe forcat çetniko-partizane vendstrehim kishin fshatrat e Shkupit, Kuqevishtën, Banjanin, Çyçerin e Glluven, domethënë fshatrat që përkufizoheshin me territorin e Tanushës[5].
Në raport me shtrirjen e forcave nga të dija anët, Guri i Zi mbet edhe kufiri ndërmjet forcave të

---

[2]Më gjerësisht: Feri Arifi ,,Tanusha në rrjedhat e historisë'' Tetovë, 2015
[3] Po aty
[4] Feri Arifi ,,Tanusha…'' faqe 137
[5] Po aty faqe 139

rezistencës së batalioneve shqiptare dhe atyre partizano-çetnike. Në këtë vijë fronti u zhvilluan luftime të fuqishme. Në këtë front lufte, po jepte kontributin e tij edhe Bajram Hysen Tanusha.

Në këto beteja, në shtatorin e vitit 1944, bie edhe Tafa i Memishit për të cilin janë përcjellë rrëfime nga më të ndryshmet si: Tafa edhe pse i plagosur rëndë, i mblidhte zorrët nga toka dhe i fuste sërish në bark, i mbështjellte me brez dhe luftën nuk e ndalte...dhe varri i tij është aty ku edhe e gjeti vdekja, në majën e Gurit të Zi.

Bajram Tanusha kishte një bashkëpunim të dendur me Tefik Trakalaqin. Tefikut që në vegjëli në vitin 1913, serbët ia vranë babain. Jo vetëm që e vranë, por edhe e djegën trupin e tij. Në këto rrethana, vite më vonë, Tefiku me familje shpërngulet në Shqipëri, fillimisht në Elbasan e pastaj në Fier. Në Tanushë kthehet pas shembjes së „kralevinës'' Jugosllave.

Pas rënies së kësaj „kralevine'', Tefiku merr rrugën së bashku me familjen e tij dhe kthehet nga Fieri i Shqipërisë në Tanushën e lindjes[6]. Në fakt, gjatë kësaj periudhe të Luftës së Dytë Botërore (LDB-së) këtyre anëve formohen njësitë kontraçetnike, të cilat formoheshin nën ombrellën bullgare.

Në këto rrethana, Tefiku arrinë të formon Çetën e tij shqiptare prej 50 luftëtarëve trima dhe pas një kohe shumë të shkurtë, çeta e tij sulmon fshatrat

---

[6] Feri Arifi „Tanusha…'' faqe 235

serbe ku strehoheshin njësitë çetnike[7] në Karadak të Shkupit.

Nën komandën e tij, Tefiku arrinë t`i gjejë të gjithë krerët që u kishin bërë dëme shqiptarëve e në këtë mes, ai zbulon edhe vrasësit e babait të tij. Çeta e Tefikut për dy vite me radhë, arriti të t`ia rikthej dinjitetin Tanushës. Ai krijoi një vijë të gjatë mbrojtëse në ballë dhe në prapashpinë të Tanushës me rrethinë dhe forcat çetniko-partizane nuk mundnin të depërtonin atyre anëve. Megjithate ndryshimet në terren po ndodhnin. Kudo forcat antikomuniste po humbnin betejat. Humbje pësuan edhe gjermanët me aleatët e tyre. Në këto rrethana forcat partizane gjithnjë e më shumë po merrnin krahë, dhe gjithnjë e më shumë po i rrethonin fshatrat shqiptare të Karadakut të Shkupit. Në përballje me këto rrethime, në nëntor të vitit 1944 pësoi edhe fshati Bllacë ku u pushkatuan 111 kryefamiljarë. Pas kësaj gjendje të krijuar, Tefik Trakalaqi ftoi komandantët e njësive për të shqyrtuar situatën e krijuar.

Në këtë situatë ishte i domosdoshëm një këshillim, që të merrej një vendim. Udhëheqësit e njësive ishin të gjithë aty: Zylbehar Beqir Ajvazi, Avdulla Bajram Shaqiri, Rexhep Daut Fazliu, Liman Beqë Limani, Hesat Rashit Selimi, Shaip Beqir Ajvazi, Raif Bektesh Selimi, **Bajram Hysen Hoda,** Nexhip Ali Veseli, Hisen Din Veseli, Xhemajl Ajet Dani, Hisni

[7] Feri Arifi „Tanusha…" faqe 235

Avdi Arifi, Xhavit Hasan Hoda, Ahmet Sahit Kurtishi, Bilall Nuhi Jetishi dhe shumë komandantë të tjerë, të togjeve e udhëheqës lufte.[8]
Pas rrethanave të krijuara dhe me vendimet e Shtabit të Rezistencës bashkë me Hysen Tërpezën e bashkëluftëtarë të tjerë, fillimisht kalojnë në Greqi e pastaj vendosen në Turqi. Më gjerësisht shih librin e Feti Arifit „Tanusha në rrjedhat e historisë''
Pasi Tefiku shkoi në Turqi, atij në Tanushë i mbet gruaja me fëmijë, kujtonte Xhide Bajram Hyseni dhe pas disa viteve plotë me hjeka, arriti që edhe ajo të del në Turqi dhe u bashkua me burrin e sajë.

Si bijë Tanusheci që isha,atyre viteve ishte proble
që të shkoja te gjinia ime.Mali ishte i mbushur me kaçak të ndryshëm,
ndërsa pas vendosjes së komunistëve ,bjeshkëve tona të Tanushecit streh
oheshin kryengristësit e Hisen Tërpezës .Shtëpia e babait tim,Bajramit
ishte sofra e sigurtë e tyre. Kur shkuan për Turqi ,me ta shkoi edhe
Tefik Trakalaqi sepse ai pat vrarë shumë.Në shtëpi i mbeti gruaja me dy
djem e tri vajza.Njëri djalë i vdesë,dy vajza ka pas të martuara në
Bllacë.Pas disa viteve i erdhi një letër nga Tefiku dhe fshehurazi kalo
në Turqi duke marrë me vete një vazjë dhe djalin .Tefiku dhe shoqja e t
kanë vdekur në Turqi.

Faksimil nga kujtimet e Xhide Çupit dhënë autorit të shkrimit në vitin 1991

nin ngjyren dhe porosine.
Si vend malor që është Tanusheci,gjatë LDB-së ishte një
arenë e vërtetë luftërash ndërmjet forcave të ndryshme politike duke
filluar nga kaçakët e ndryshëm,partizanët e Titos dhe forcat e reziste-
cës shqiptare të Hisen Tërpezës me shokë.
Në gushtin e vitit 1945 Shtabi Suprem i Kosovës,i Adem
Gllavicës do ta ftoj"e një takim të përfaqësuesve të gueriljes shqiptare
dhe të organizatave të NDSH-së.Takimi do të mbahet në Kopilakë të Tanushe
cit,me 15-16 gusht+ ku krahas Hysen Tërpezës,Adem Gllavicës,Hajriz Kajo-
llit,Luan Gashit,Kemal Skënderit,etj,merrnin pjesë edheXhemal Fera i
Bllacës dhe Tefik Trakalaqi i Tanushecit.
Tefiku ishte i lindur në këtë fshat.Rininë kaloi këtyre

---

[8] Feri Arifi „Tanusha në rrjedhat e historisë'' faqe 154-155

Nëna ime Xhida, njëkohësisht e bija e Bajram Tanushës shpesh më fliste për luftën në Karadak, ndërsa unë i përpija ato që mi rrëfente, qoftë për babë Bajramin, bacin Xat, Tafën e Memishëve, për Tefikun e Trakalaqëve, për vllezrit Kabashi, për Arifin e Dautit e për shumë të tjerë, për t`ia përcjellë historisë sonë të përgjakur edhe në formë të shkruar.

Rrëfime të tilla, nëna Xhidë i kishte edhe për masakrën partizano-çetnike në Bllacë të Shkupi në vjeshtën e vitit 1944, ku u pushkatuan 111 kryefamiljarë të fshatit Bllacë. Ajo rrëfente,... *tri ditë para Bajramit, në nëntor të vitit 1944, u vra Bllaca. Krismat e pushkomitralozëve u dëgjuan edhe në fshatin tonë në Paldenicë. Ajo ditë ishte shumë e rëndë për ne... nuk patëm ditë Bajrami...*

*Pas një jave, patizanët jugosllavë erdhën në fshatin tonë. Këndonin e uluronin. Ne mbetëm të mbyllur në shtëpitë tona. Të gjithë pritnim fatin e Bllacës...*

Kurë na erdhi lajmi se partizano-çetnikët pas ther-
jes së Bllacës kishin marrë drejtimin e fshtit tonë,ne lëshuam shtëpit
U strehuam në shtëpinë e Beqir Belës në fshatin Gjergjedell.Në shtëpi
mbeti vëtëm vjerri im,Shabani.Ai nuk pranoi që të vijë me ne.Tha:unë jam
mplakur,spo më ipet ta lë shtëpinë,le të bëhet çtë bëhet.Te Beçir Bela
kishin ardhur shumë bllacjan të plagosur.Atë natë ra borë. Të nesërmen
u kthyem në shtëpitë tona. Por,pas një jave partizanët erdhën në fshatin
tonë.Këndonin,uluronin,ndërsa ne mbetëm të mbyllur.Të gjithë pr itnim
fatin e bllacjanëve.Më vonë një ushtarë erdhi te dera e shtëpisë sonë

Faksimil nga kujtimet, 1991

Pas thyerjes së rezistencës shqiptare, shtrihet gjithkah pushteti i Jugosllavisë së Titos, ku banorët e Tanushës pësojnë rëndë me ndjekje, tortura e

burgosje. Aty ku nuk dha rezultate pushka sllave, filloi lufta e dredhive dhe e mashtrimeve të pushtetit ,,popullorë''. Tanimë forcat e rezistencës shqiptare, duke i kuptuar të gjitha këto, ndërmorën organizime të reja. Në nivel të Kosovës me vise u formua Organizata Nacional Demokratike Shqiptare e njohur si NDSH-ja dhe po në Kopilaqë të Tanushës organizuan edhe Kongresin e luftës për liri. Edhe kjo Organizatë ndërkohë, zbulohet nga OZN-a jugosllave dhe në flakën e sajë u djegën kokat më domethënëse të atdheut.

Tanimë rrjedhat morën një kahje tjetër. Pushteti komunist i Titos u shtri kudo. Bajram Hysen Halim Hoda-Tanusha i përvluar nga ajo që po ndodhte dhe pleqëria që po e kaplonte, shpërngulet në Shkup dhe në vitin 1958 ndërroi jetë në moshën 84 vjeçare i dashur dhe i nderuar nga të gjithë...

... Vera e atij viti, ishte e thatë. Kishte muaj të tërë që nuk kishte rënë shi, por Tanusha sikur të ishte në një botë tjetër, malet e dendura ia ruanin freskinë. Ahishtet me lisa të gjatë e kishin errësuar bjeshkën. Zogjët me këngët e tyre i jepni gjallëri gjithë atij peisazhi përrallorë. Kopilaça me fusha të gjëra, ende nuk e kishte pranuar të thatin e atij viti. Vizituam Kodrën e Furrës, prej kah shihej si në pëllëmbë të dorës, një pjesë e madhe e Kosovës. Mali dhe Kodra e Hodallarëve na lidhnin me Drumin, dhe nga larg shikonim Kepin e Sokolit ku anasit thurnin legjenda të ndryshme. Nga Bria e Keqe kaluam te Kodra e Lisit duke vizituar edhe

mullinjë të shumë e në mesin e tyre vizituam edhe Përroin e Gjelinave, ku poeti, ulur mbi një shkëmb, shkroi edhe një poezi-akrostik:

**T**ruall i lashtë dardan, pjesë e Ilirisë,
**A**manet i bartur nga brezi në brez.
**N**ënlokja, arbërisht pagëzoi stërnipin e saj:
**U**ratën merr Tanush, bashkë me tënden Gjelinë!
**Sh**qipërinë ta bëjmë kështjellë mbi rrufetë,
**A**rmiqëve, t`ua vdesim shpresën!
Tanushë, shqipe e Shqipërisë!

Fara e mbjellur e lirisë së Bajram Hysen Tanushës, rezultatet e sajë filloi të jep dekada më vonë. E tërë familja e gjërë e tij, me nipa e mbesa, në proces të lirisë ishin që nga demonstratat e vitit 1981 në Kosovë, duke pësuar ndjekje e burgje dhe po kjo farë e Bajram Hysen Tanushës, tanimë me llastar të rinjë, ishte e kyçur thellë në luftën çlirimtare të Kosovës gjatë vitit 1998-1999 si dhe në luftën e vitit 2001 në Maqedoni.



Xhide Çupi (1922 - 2006) është vajza e Bajram Hysen Tanushës, e martuar në fshatin Paldenicë të Hanit të Elezit në vitin 1936. Nëna Xhidë kishte një mbamendje të fuqishme dhe ishte rrëfimtare e mrekullueshme e ngjarjeve historike. Në anën tjetër, kahdo që pushtuesi transferonte djalin e sajë (autorin e shkrimit) nga një burg një tjetrin, ajo i shkonte mbrapa. Njihte shumë veprimtarë që luftonin për Kosovën Republikës e pastaj edhe luftëtarë të UÇK-së. Vlerësonte deri në pafundësi sakrificën e tyre për liri.

# Faksimile nga bashkëbisedimi me Xhide Çupin në vitin 1991



\- 2 -

,3 ditë para Bajramit të vitit 1944 u vra Bllaca. Krismat e pushko-
itralezëve u dëgjuan edhe në fshatin tonë.Më vonë morëm vesh se një
pjesë të Bllacës e kishin vrarë në fshatin e tyre,një pjesë te Stanet
Toqëve një pjesë në Han të Elezit,ndërsa pjesën tjetër te Uji i Thart
të vrarit nuk guxuam ti vorrosim,por në ditën e Bajramit erdhën disa
llacali nëpër katundin tonë,morëm nga një kazëm e kaci dhe shkuam te
Uji i thartë për ti vorrosur të vrarit.Ishte një ditë shumë e rëndë
për ne.Atë ditë nuk patëm ditë Bajrami.
Shumë bllacjanë patën lënë shtëpitë e tyre dhe ia patën mësy fshatrave
për rreth.Në shtëpinë tonë erdhi djali i Shaban Arnorit(Qamili) ai me
vete kishte marrë edhe 50 copë dhi.Pos djalit te ne erdhën edhe gruaja
e Shabanit me vajza e reja.Te ne,pra në shtëpinë tonë erdhi djali i
motrës sime nga Bllaca,Bilall Bektesh Muqa.Këta në shtëpinë tonë q ën-
druan rreth një javë.
Kurë na erdhi lajmi se partizano-çetnikët pas ther-
jes së Bllacës kishin marrë drejtimin e fshtit tonë,ne lëshuam shtëpit
U strehuam në shtëpinë e Beqir Belës në fshatin Gjergjedell.Në shtëpi
mbeti vëtëm vjerri im,Shabani.Ai nuk pranoi që të vijë me ne.Tha:unë jam
mplakur,spo më ipet ta lë shtëpinë,le të bëhet çtë bëhet.Te Beçir Bela
kishin ardhur shumë bllacjan të plagosur.Atë natë ra borë. Të nesërmen
u kthyem në shtëpitë tona. Por,pas një jave partizanët erdhën në fshatin
tonë.Këndonim,uluronim,ndërsa ne mbetëm të mbyllur.Të gjithë pr itnim
fatin e bllacjanëve.Më vonë një ushtarë erdhi te dera e shtëpisë sonë
burri im nisi të flasë me te serbisht.Ai kërkoi një bukë si kumtër vlerë
për një lajmë me rëndësi.Ne i dhamë një bukë.Ai tha: mos të mashtrohet
kush të ikë jashta katundit se ai ështe i rrethuar.Kemi urëhër që ta
kallim fshatin,por ju nëse mundemi strehohumi brend shtëpisë dhe shkoi.
Para mëngjesit,Rufat Dernjani,Azem Çupi dhe Sinan Topojani erdhën nga
Kaçaniku dhe për partizanët sollën një letër.Komandanti i tyre fishkë-
lloi me pipin e tij u mblodhën ushtarët dhe thyen qafën për Kaçanik.Atë-
herë na erdhi shpirti.
Në masakrën e Bllacës mu vranë edhe dy djem të
hallës:Jonuz Elmaz Koka dhe Alush Elmaz Koka,ndërsa Nuhia shpëtoi
kur deshën ti vrasin te Uji i Thartë .Ashtu të lidhur gjuajtën mbi ta.
Nuhiun nuk e kapi plumbi zgjidhi duart ,trupoi lumin Lepenc dhe kaloi në
fshatin Puset e Nikës gjegjësisht në mëhallën e Bushëve dhe për 6 javë
me radhë strehohet te ata.Pas 6 jave kalon në Dimcë e nga Dimca në Blla
Pas kësaj vrasje,partizanët gjegjësisht komunistët
bënë mobilizimin e popullatës sonë që siç thonin "me e ndjek nemcem".
Shumë njerzëve në katundin tonë ju erdhën fteat si:burrit tim,Menurit
pastaj Aziz Çupit,Beqir it, Qazimit,Ametit,Selamit,Sallahit,Jasharit
e shumë të tjerëve.Kur lajmërohen në kaçanik te një farë Pera, Menurin
e caktojnë në batalionin punues,ndërsa të tjerët në luftë. Në pranverë
të vitit 1945 në Trogir në det vdesin: Aziz Çupi,Beçir Çupi,Ahmet Dernj
dhe Jashar Dernjani.Vdekja e e tyre na mërziti të gjithëve.Vorret e ty
sot janë në Trogir.Vonë e kuptuam se ata i mbytën vetë udhëheqsat ushta-
rak të tyre e jo "nemci".
Si bijë Tanusheci që isha,atyre viteve ishte proble
që të shkoja te gjinia ime.Mali ishte i mbushur me kaçak të ndryshëm,
ndërsa pas vendosjes së komunistëve ,bjeshkëve tona të Tanushecit streh
oheshin kryengristësit e Hisen Tërpezës .Shtëpia e babait tim,Bajramit
ishte sofra e sigurtë e tyre. Kur shkuan për Turqi ,me ta shkoi edhe
Tefik Trakalaqi sepse ai pat vrarë shumë.Në shtëpi i mbeti gruaja me dy
djem e tri vajza.Njëri djalë i vdesë,dy vajza ka pas të martuara në
Bllacë.Pas disa viteve i erdhi një letër nga Tefiku dhe fshehurazi kalo
në Turqi duke marrë me vete një vazjë dhe djalin .Tefiku dhe shoqja e t
kanë vdekur në Turqi.

Faksimil nga rrëfimet e Xhide Çupit për masakrën çetniko-partizane të vitit 1944 në Bllacë të Shkupit, dhënë autorit Shaban Çupi në vitin 1991

Tanusheci dikur dhe sot

Thonë se dikur moti,atëherë kur bota nuk ishte si sot,Tanushi ngriti
një shtëpi dhe nga ajo shtëpi lindën oxhaqe të reja të cilat formuan
një katund i cili që nga lindja e tij ligjëroi në gjuhën e dashur të
arbërit. Meqenëse Tanushi ishte i pari që vuri themelin e parë këtyre
bjeshkëve,pasardhësit e tij me të drejtë e pagëzuan me emrin Tanushec
i cili edhe sot e kësaj dite mbanë të njejtën emër.Është një prej fsha-
trave më verior të Maqedonisë,fshat mbi të cilin skamja e varfëria kishin
ngritur folenë me kohë dhe për të fituar një copë buk goje duhej mundë i
madhë.Përkundër kësaj,Tanushajt çdo herë ishin në dyluftim me jetën dhe
e fituan ate.Në të kaluarën Tanushajt nuk dinin për shkollën,por historin
e njihnin se ajo përcjellej përmes këngës ku çiftelia dhe lahuta ia jep-
nin ngjyrën dhe porosinë.
Si vend malor që është Tanusheci,gjatë LDB-së ishte një
arenë e vërtetë luftërash ndërmjet forcave të ndryshme politike duke
filluar nga kaçakët e ndryshëm,partizanët e Titos dhe forcat e reziste-
cës shqiptare të Hisen Tërpezës me shokë.
Në gushtin e vitit 1945 Shtabi Suprem i Kosovës,i Adem
Gllavicës do ta ftoj"e një takim të përfaqësuesve të gueriljes shqiptare
dhe të organizatave të NDSH-së.Takimi do të mbahet në Kopilakë të Tanushe
cit,me 15-16 gusht+ ku krahas Hysen Tërpezës,Adem Gllavicës,Hajriz Kajo-
llit,Luan Gashit,Kemal Skënderit,etj,merrnin pjesë edheXhemal Fera i
Bllacës dhe Tefik Trakalaqi i Tanushecit.
Tefiku ishte i lindur në këtë fshat.Rininë kaloi këtyre
bjeshkëve,por kur hordhitë antishqiptare shkelën pragun e tij të lindjes,
ai burrërisht ua ktheu pushkën duke shpaguar jetën e tij 13 fish.Fitoren
e komunistëve nuk mundi ta pres se ata kërkonin kokën e tij,prandaj me
forcat atdhetare të Hysen Tërpezës largohet nge vendëlindja dhe vdes me
mallin e saj në Turqi.
Në një natë dimri kur bora kishte mbyllur të gjitha
shtigjet e ulurima e ujqëve kërcnonte se s'do të vie ~~xxxxxxxx~~ kurrë pra-
nvera,lindi Naipi i Limanëve,por që më vonë u bë i njohur me em rin e
fashatit të tij Naip Tanusheci. Viteve të 60-ta Naipi vrau kasapin sllav
Kirën se ai ia shau nënën shqiptare dhe nga kjo vrasje për Naipin filloi
një odiseadë e vërtetë vuajtjesh sepse i vrari ishte ia afërt i një pu-
shtetari komunist maqedon dhe ndaj Naipit zbatohet një dhunë e veçantë.
E dënojnë me 20 vite burg ku edhe i vuan burgjeve të Idrizovës,Nishit,
Beogradit dhe Prokupjes.
Që kur se u ndesh me burgun,Naipi ndeshet edhe shoveniz-
min antishqiptarë i cili në burgjet e jugosllavisë socialiste shfaqej në
mënyrën më të egër.Nga thellësia e burgut kuptoi se nevoja për arsimimin
shqip është tejet e madhe,andaj me elan rilindasi iu përvesh mësimit të
abetares shqipe dhe në kontakt me të burgosurit politik shqiptarë si:
Mehmet Gega,Shpëtim Pollozhani,Beqir Berisha,Rafi Halili, Gafurr Loku,et
arrin që shumë shpejt të përvetësoj shkrim-leximin shqip.Mësimi i shkro-
njave për Naipin ishte një lindje e vërtetë dhe nga kjo kohë ai i rreket
shkrimit dhe nga një analfabetë i rëndë ngritet në një poet epiko-lirik
vargjet e të cilit shpërthyen grilat e burgut,kushtrim për të gjitha
padrejtësitë që bëheshin ndaj popullit shqiptarë brenda dhe jashtë burgu
Në 1972 shruan tregimin"Kastraveci i thatë" ku bMej fjalë për stafetën e
Titos ku siç shkruante Naipi nga 15 prilli e deri më 25 maj ngrite në
këmbë tërë rininë,ndërprenin punën,ndërprisnin mësimin dhe dorë më dorë
bartnin një kunj të thatë për tia dorzuar Josipit për ditëlindjen e ngra
Në vitin 1976,shkruan një material 170 faqësh për rreths
nat shoqërore-politike në Jugosllavinë e atëbotshme ku analizohej shfry-
zimi i klasën puntore nga strukturat në pushtet.Materiali në fjalë i xx
zihet Naipit dhe nga kjo kohë më nuk trajtohej si vrasës,por si i burgo
politik duke i bërë 1001 të zezat në trupin e tij. Në vitin 1977 në
Centrallni Zatforin e Beogradit takohet me Franjo Tugjmanin e Kroacisë
të cilin pushteti i Titos e kishte akuzuar për grushtshtet ushatarak.Me
Tuxhmanin,Napi qëndron rreth dy mauj e gjysë dhe një natë deri sa po ll
foseshin Tuxhmani tregon barcoletën e kastravecit të thatë të cilën e
kishte mësuar prej një rreshteri slloven me emrin Josip Petar pa i shku
... se autori i kësaj barcolete ishte shoku i qelisë së tij,Naipi.

Faksimil nga shkrimet për Tanushën në vitin 1991